# *Në vend të prologut*

Kohë më parë, Faik Mustafa botoi përmbledhjen me epigrame me titullin: "Pëshpërima të ëmbla", për të cilën shkruajta një vështrim kritik, duke mos i kursyer fjalët e bukura dhe të merituara nga ana e autorit. Me atë rast e theksova të dhënën se epigramet e publicistit të njohur tetovar, kanë për temë atdheun, jetën shoqërore, gjendjen sociale, dashurinë…; se janë krijime me forma rubaishë me tehe të mprehta satirike…; se me to autori parodizon prijësit e verbër që kanë marë mbi vete ta udhëheqin popullin…; se përmes tyre synon ndikimin e drejtpërdrejtë dhe të shpejtë në publikun lexues - edukimin e masave të anashkaluara popullore në të gjitha aspektet e mundshme.

Tani së fundmi, Baca Faik, siç më pëlqen ta thërras, vin përpara nesh me 100 epigrame

të reja, të ngjashme me të parat, që mund të konceptohen si një buqetë lulesh të larmishme, të tufëzuara për lexuesit në 100 vjetorin e pavarësisë së shtetit shqiptar. Ato bartin në vete mesazhet e një të ardhmeje më të bukur, e cila do të vijë pashmangshëm, nëse arrijmë ta tejkalojmë sindromin vetasgjësues dhe nuk kthehemi idiotshëm kundër saj, si heronjtë e epigrameve në fjalë: miopët, interesaxhinjtë, kurthaxhinjtë, maçorrët, mushkat, bastardët, lakmitarët, dinakët, xhuxhimaxhuxhët politikë, butakët, tenderokratët, kapsomunat, maskarenjtë, pakurrizorët, matrapazët, zgjebarakët, të tjetërsuarit, vazalët, spektakularët, spekulantët, horrat e horrave, mediokrët, megafonët dhe galeria e pafund e sfrutuesve që thëthinjë pamëshirshëm ardhmërinë e kombit.

Përndryshe, Faik Mustafën nuk e njohim si poet, po dhe Ai nuk pretendon të jete i tillë, kush e di përse, nga modestia apo nga kriteret e shëndosha që ka për artin elitar dhe për poezinë që njihet botërisht si ajka e rezervuar për shpirtërat më të zgjedhur për të cilët na ka folur aq bukur liriku më i madh i letërsisë shqipe Lasgush Poradeci...

Megjithatë, Ai është i këndshëm dhe shumë i sinqertë në këngëtimin e tij. Ai shkruan për

t'mos heshtur në kohëra memece, shkruan sepse këtë e ka bërë përherë, madje dhe në stinët e acarta të sistemit të çartur monist, kur qe bërë zap mendimi i lirë. Me vargun e Tij mund dhe t'mos pajtohemi, po nuk mund t'mos e respektojmë. Ku është e mira që të kishim më shumë zëra që do t'ia merrnin këngës pa frikë e pa zori, ashtu siç vepron Baca Faik, veprimtari i shquar që nuk do t'aktrojë të mirin me të gjithë, që nuk do ta bëjë jetën e kandrës kafkiane që, për çështje rehatie, pranon përuljen dhe statusin prej torzoje.

Lloji i preferuar i shkrimit poetik të Faik Mustafës është epigrami, të cilin, si duket, e ka specializuar tani më. Vargu i tij është i angazhuar dhe, si i tillë, vin të shpërfaqë përpara lexuesit të gjitha çështjet dhe fenomenet që ia japin ngjyrën jetës sonë, pavarësisht në janë ato ngjarje të bukura apo të shëmtuara, të dobishme apo të dëmshme... Ai thjesht: përshkruan me plot emocion botën që e rrethon, me kujdesin për distancë nga ngjyrërat ideologjike, të cilat sot na kanë dyzuar si kurrë më parë. Si krijues ai është brenda logjikës së Dante Aligierit, sipas të cilit letërsia nuk ka mundur dhe nuk mund t'i shmanget realitetit ekzistues të kohë-hapësirës në të cilën krijohet.

Epigramet e Faik Mustafës janë sfiduese

për një kategori njerëzish, grupesh, klanesh, bandash... Parë nga ky prizëm, nga dushet e akullta me të cilët ai qeras bartësit e së ligës në shoqërinë shqiptare, nuk arrin të shpëtojë asnjë pushtet dhe asnjë pushtetar i keq. Edhe porositë që përcjell autori përmes katrenave të tij u dedikohen të gjithëve.

Vargu i tij është i drejtpërdrejtë dhe i kapshëm për çdo kategori lexuesish. Ai vin i veshur me gjuhën e thjeshtë, duke na bërë për vete, para së gjithash, me sinqeritetin dhe me modestinë e përzemërt të autorit. Në të shumtën e herave vargjet e Faik Mustafës janë fjalë të urta popullore, përmes të cilave autori sfidon anën e errët të botës sonë. Ato vijnë të mbarsura me humor, satirë e sarkëzëm, në varësi të temave dhe gërdive që prekin.

Po japim në vijim disa vargje që kanë pamjen e fjalëve të urta, si: "Kush dorëzohet është i shkretë", "Njeriu është hambar i pafund me kërkesa", "Hekuri rrihet sa është i nxehtë", "Punën e sotme mos e lë për nesër", "Të bashkuar na prinë e mbara", "Dy duar për një kokë", "I varfëri për mend jeton shlirë", "Po humbe nder, humbe krenari", "E vërteta ka vetëm një fytyrë", "Baza e çdo të keqeje është paraja", "Edhe kuajt më azganë kur tredhen, qetësohen" etj.,

që zhvillohen më tutje përmes shoqërimesh me vargje origjinale të autorit.

Ndodh që një fjalë e urtë popullore të shpjegohet me 2-3 vargje tjera, si në epigramin DY DUAR: “Dy duar për një kokë/ duhet përherë t’jenë n’gatishmëri,/ për të mbrojtur nder’ e tokë/ për të mbrojtur t’shtrenjtën liri”. Por ka dhe raste kur të gjitha vargjet janë fjalë të urta popullore, si në epigramin DEVEJA: “Edhe devesë kur ia trash zullumin një ditë dorëzohet,/ As lëkurën e lepurit s’e duron mbi shpinë,/ Kur humbet arsyeja, çdo gjë nis teprohet/Miqësia më e mirë shndërrohet në minë…”, me të cilat autori gjakon të komunikojë dhe të ndikojë në ne pa parahyrjet e stërzgjatura, pa e mbyllur vargun e tij dhe pa e bërë të komunikueshëm vetëm për specialistët e letërsisë.

Edhe kësaj here, temat e epigrameve janë të larmishme dhe të renditura sipas rendit me të cilin janë krijuar. Është kjo edhe një dëshmi se kemi të bëjmë me një krijues që na koncepton për të afërm, sepse i tillë është Baca Faik: i zakonshëm, i dashur, i guximshëm dhe i sinqertë.

Tetovë, 21 maj 2012 *Fatmir Sulejmani*

# *Sakrifica*

Dje sakrificë ishte të flijohesh për të tjerët,
Sot sakrificë është t'i flijosh të tjerët për ty,
Për këtë mjeshtri përgatitesh që herët
Gojën plotë patriotizëm, liri, demokraci.

# *Vuajtja*

Vuajtja për qëllime të larta të bën krenar,
Të forcon të mos dorëzohesh kurrë,
S'e bën për emër, as për t'u bërë i parë,
por për t'ruajtur nderin, siç bën një burrë.

# *Amaneti*

Edhe si mozaik, atdheu është i dashur,
Të gjitha copëzat formojnë një tërësi,
Bashkimin e tyre nga mendja s'duhet flakur
Është amanet, për të, shumë burra ranë fli.

# *Këndellja*

Këndellja është nevojë shpirtërore
Të mbanë gjallë, t'përtërinë, duhet ta dëshirosh,
Për të lypset, të punohet prore
Në do jetën mirë e mbarë ta çosh.

# *Liria*

Liria është e shtrenjtë, fitohet me gjak
Tash që e kemi, nuk dimë ta çmojmë,
Vijnë e shkojnë qeveritarët, ndryshime
shumë pak
Për interesa të ngushta, idealet i tradhtojnë.

# *Kapsomunat*

Kapsomunat përvidhen për vrimë të
gjilpërës
Dhe arrijnë ku t'ua dojë zogu i qejfit,
Fillimisht luajnë rolin e dhelprës
Më vonë zënë vend n'fronin e kryeshefit.

# *Lufta për çlirim*

Lufta për çlirim, s'njeh frikë, dhembje as gëzim,
Ekziston vetëm një, dëshira për fitore,
Hyrja në këtë rrugë, shpesh është pakthim
Për burrat e vërtetë është hyjnore.

# *Pushteti*

Pushteti është kazan, ku zihen intriga,
kriminaliteti
Si të çmendur pas tij vrapohet,
Harrohen idealet, premtimet, realiteti
Me fanatizëm e me gjak ai mbrohet.

# *Kush lejon*

Kush lejon që frika jetën t'ia kontrollojë
Rrugët i ka të mbyllura për n'ardhmëri,
N'ethe e trishtim, përherë do t'jetojë
Të tjerët vendosin për fatin e tij.

## *Krenaria dhe patriotizmi*

Me dorë të shtrirë, s'ka krenari,
As me bark të zbrazur patriotizëm,
Të tillët që çirren se punojnë për atdhetari
Mund të krahasohen vetëm me idiotizëm.

# 100

Një shekull dhimbje dhe krenari
Na mbajtën gjallë kudo që ishim,
Vazhdimin e luftës për bashkim e liri
Ideal të vetëm t'përjetshëm e kishim.

## *Shkombëtarizimi*

Dikur lihej koka peng, shkombëtarizimi
t'pengohet
Duke hequr dorë nga shumë të mira materiale,
Sot, për fotele e para, çdo gjë harrohet
Vetëm të marrët, thonë, luftojnë për ideale.

# *Në jetë*

Në jetë s'ka asgjë përfundimtare
Ajo është si lumi që rrjedhë pa ndërprerë,
Përplot gëzime e përplot halle
Fitimtar del ai që përherë është syçelë.

## *Idealet turshi*

Pushtetarë të pasur, t'varfër shpirtërisht
Idealet e luftës i kanë bërë turshi,
Kush guxon t'u dalë para, e pikasin me gisht
Duke i detyruar t'ballafaqohen me drejtësi.

# *Kopilia*

Armiqtë më lehtë shkatërrohen
po i bëre shokë
Për t'ua njohur dhëmbë e dhëmballë,
Lipset kondicion, durim e punë me kokë
Si e vetmja rrugë me to m'u përballë.

# *Kohë maskarenjsh*

"Koha e maskarenjve, atdheu i shqiptarëve"
Ka thënë një penë jona vite më parë,
Por, kur të ligjtë u hipin atllarëve
Duhet rrëzuar, ndryshe s'kanë të ndalë.

# *Dikur dhe sot*

Dikur, kush dinte shkrim-lexim,
dihej i shkolluar
Sot, shumë njerëz me fakultet,
janë analfabetë,
Të parët kanë bërë çmos popullin
për ta përparuar
Të dytët jetojnë për ta shtrydhur krejt.

# *Kohë pakurrizorësh*
***(hamletiane)***

"Të jesh a mos të jesh" nuk ka më vlerë
Nëse do punët të të vejnë mbarë,
E drejta, burrëria, kanë avulluar kaherë,
Kohë pakurrizorësh që jetojnë t'bëjnë pallë.

# *Jeta nuk është film*

Filmi nga jeta krijohet, jeta nuk është film,
Duhet kaluar shumë t'përpjeta deri te qëllimi,
Jeta n'kurriz të tjetrit është vetëm një krim
Nga do që të sillesh, si hije të ndjek mallkimi.

# *Përmërdër-at**

Të shkolluarit dikur,
numëroheshin në gishta
Me kaçikun e tyre libra shkruanin,
Përmërdër-at e sotëm me zinxhira e bishta
Vrapojnë pas parasë,
për vepra s'e lodhin trurin.

* *Profesorët, magjistrat, doktorët*

## *E mira*

Nuk ka mirësi që ofrohet pa interes
Për të ngratët një buzëqeshje mjafton,
Paçka se kjo me njerëzoren bie ndesh
Është rruga më e sigurt që rehati t'krijon.

## *Trasuesit e ardhmërisë*

Ta kalosh lumin pa u lagur është vështirë,
T'kalosh nëpër qeveri e t'vjedhësh, është aftësi,
Në vend t'akuzës, t'shpallin për burrë t'mirë
Pasardhësve ua hap rrugën t'sillen edhe më zi.

## *Matrapazët e mjegullës*

Lejojmë matrapazët e mjegullës të na prijnë
Gjithmonë me shpresë se na shpijnë përpara,
Nuk e hetojmë fare se pa mëshirë na nxijnë
Mbase një ditë e kuptojmë kur t'na tretet fara.

# *Vazalizmi*

Kur humbet pavarësia njëherë, përjetë je vazal
N'emër t'vatanit t'lejohet ta valosh flamurin,
T'ofrohet ç'të do shpirti, rruga t'shtrohet n'ar
Pa t'brejtur ndërgjegjja se kjo e koritë burrin.

# *Zgjebarakët*

Zgjeben s'e do askush,
zgjebarakët përditë shtohen
Gjithandej zënë vend n'kabinete plot rehati,
Sa më shumë kruhen, lart më lart ngjiten
Jeta n'kurriz t'popullit ju krijon kënaqësi.

# *Tjetërsimi*
**(H. Prishtinës)**

O, Hasan burri, pusho atje ku je n'qetësi,
Mos kërko t'kthehesh n'Kosovën e mvetësuar,
Do zhgënjehesh keq, do ndjesh neveri
Kur t'shohish nipat si t'janë tjetërsuar.

# *Skënderbeut*

Po na merr n'qafë i madhi Skënderbe,
jeto si legjendë,
Luftëtarët e rremë, matrapazët politikë,
me ty bëjnë pazar,
Fryhen si bibanë aty ku gjejnë shesh e vend
Me interesat e popullit paturpshëm luajnë kumar.

# *Peshku*

Rrëshqas se jam peshk, nga rreziku të shpëtoj,
Kurthe më ngriten ngado që lëviz,
Por sojin e njeriut fare s'e kuptoj
Përse kënaqet vetes t'i krijojë krizë?

# *Në je i bindur*

Në je i bindur se je vetja, shërbej atij,
Mbështetu në forcat e profesionit që e do,
Jij i guximshëm, shihe t'vërtetën n'sy
E vetmja rrugë që në jetë të nderon.

# *Spektakolarët*

Pas spektakleve rendin njerëzit spektakolarë
Që brendinë e mbulojnë me ambalazh,
Paçka se suksesi i tyre është kalimtar
Me rëndësi janë xhepat, kështu krijohet
imazh.

# *Kohë mediokrësh*

Mbijnë universitetet si kërpudhat pas shiut
Ushtria e mediokërve turbo shkon përpara,
Vlerat n'art, n'kulturë, shkencë,
e zeza i përpiu
Ne mbyllim sytë, heshtim,
pa na hëngër palla.

## *Shpresa*

Shpresa sjellë shpresën, asaj mos i ik
Ndiqe përherë por jo në kokërr t'shpinës,
Njeriu i dëlirë, kurrë s'duhet patur frikë
Është farkues i fatit, i rritës dhe dritës.

# *Ndaj horrit horr*

Kur dikush t'i lë këmbët e arushës n'dorë
Mos u hidhëro, fajtor je vet,
Ndaj horrit duhet t'sillesh si horr
Nëse s'do të kesh telashe në jetë.

## *Dashuria dhe bashkëjetesa*

Ai që të do, duaje më shumë,
është njerëzore
Dashuria me zor s'bëhet, ta kemi të qartë,
Po s'e kuptove drejt, shndërrohesh në lole
Mjalti i ëmbël t'shndërrohet
n'uthull të thartë.

# *Kur patrioti*

Kur patrioti vazalizohet, s'ka më keq
Vetëm për t'rehatuar prapanicën e tij,
Saora shndërrohet në njeri dreq
Shkelë pa mëshirë mbi t'veten biografi.

## *Rebelimi*

Rebelimi me shkas është më shumë se trimëri
Kur mbron liritë dhe të drejtat elementare,
Është vështirë, çka të pret s'e di
Burri që është burrë, këtë s'e mendon fare.

## *Veprimet e mira*

Pamja e jashtme është ambalazh, mashtrim
Veprimet e mira njeriun e dallojnë,
Fara e të parëve gjithnjë është në shtim
Ndërsa të dytët n'gishta i numërojmë.

## *Skleparaku*

Me sytë plotë sklepa, pa patur qartësi
Si nëpër mjegull vendit i prinë,
Rrahagjoks përherë se lufton për demokraci
Popullin e ngratë e shpie në greminë.

# *Njeriu dhe kafsha*

Njeriu dallon nga kafsha se udhëheq me veten
Di të mendojë, ka obligime dhe përgjegjësi,
Në kohën që e jetojmë,
shumë lehtë këto treten
Sa vështirë t'arsyetohet epiteti njeri.

# *Njeriu megafon*

Tërë jetën punoi për të qenë megafon
Duke përfaqësuar mendimin e të tjerëve,
Në çastin kur shteroi askush më s'e don
E gjenë veten n'mesin e të mjerëve.

# *Tenderokratët*

Njerëz më t'nderuar sot janë tenderokratët
Nisin nga hiqi, saora ngriten në qiell,
Ku ka për të marrë, t'parët i shtrijnë krahët
N'popull e lënë namin se janë hënë e diell.

# ***Bastardët***

Nga racë e shëndetshme ndër shekuj me traditë
Si kërpudhat pas shiut mbijnë përplot bastardë,
Për interesa t'ngushta, ngulfasin çdo rritë
Atdheun e atdhetarizmin i kthejnë në maskaradë.

# *Loloja*

Puthi shumë prapanica
për t'fituar besimin e qeveritarëve
Bota i buzëqeshin, ia rrihnin supet pa ndërprerë,
N'popull shitej si krah i djathtë i t'parëve
N'fund mbeti një lolo,
i vetmuar dhe i mjerë.

# *Lakmia*

Më mirë me këmbë në tokë se zog në qiell
Lartësitë janë t'ëmbëla, por me shumë rrezik.
Lakmia e sëmurë t'shiton, të lë fyell
Mbetesh i përbuzur, pa një shok e mik.

# *Freskia e huaj*

Mos lakmo freski nën hijen e tjetrit
Në çast është e mirë, shpejt mbetesh cullak.
Vetëm ajo ç'është jotja, thonë të vjetrit
Të bën shtëpi, nuk të lë n'sokak.

## *Dështak ylli*

Dështoi n'art, n'kulturë e sport,
por jo n'politikë,
Si shaloi kolltukun shkëlqeu si yll.
Talent në premtime,
mjeshtër për t'mbjellë frikë
Sojin e sorollopin e tij e rehatoi mirë.

# *Instinkti i lakmisë*

Syri sheh, shpirti do, çdo gjë harron
Turr e vrap nisesh drejt qëllimit,
Instinkti i lakmisë të tërin t'robëron
Pa mëshirë shkel mbi ndjenjat e gjykimit.

## *Dinakëria*

Dinakëria s'është ves përherë për ta nënçmuar
Nëse përdoret për t'mbrojtur një qëllim të lartë,
Të ndihmon shpesh t'ligën për ta evituar
Kur mbrohet interesi i vatanit është pun' e artë.

# *Xhuxhmaxhuxhët politikë*

Të imët në shtat, të shkathtë për të gërryer
Arrijnë t'përbirohen atje ku dëshirojnë,
Përherë t'buzëqeshur, t'krehur e lyer
Derisa një ditë për tokë t'na shtrojnë.

## *Rretë*

Rretë në barkun e fëmijëve gërryejnë e bëjnë dëm
Por, s'e kanë të gjatë, detyrohen të dalin,
Rretë politikë, përditë na shqyejnë me dhëmbë
Pa na dhënë mundësi, dikujt t'ia qajmë hallin.

# *Për ta mundur të keqen*

Për ta mundur t'keqen,
duhet t'i luftojmë shkaqet
Që si gjarpërinjtë gjaku shpërthejnë përditë,
Me hakmarrje, burra, veç i ligu kënaqet
Pa menduar fare se shkelë mbi t'veten rritë.

# *Kokaynë*

Ishte i ngratë, nga pluhuri lëshoi shtat
U bë patriot, thotë, unë ua solla lirinë,
I ndërron fronet, fishkëllen si shpatë
Të gjithë i përkulen se është KOKAYNË.

# *Kur plasë lufta*

Kur plasë lufta, fjalët janë të kota
Zgjedh rrugën që t'shpie përpara,
S'bën t'ndalesh në fjalët çka thotë bota
Me frikë e dilema, jo, s'arrihet e mbara.

## *Liria e tepruar*

Në detin e hapur s'ka kufizim lirie
Liria e tepruar, t'shpie n'rrugë pa kthim,
Lakmia e sëmurë, arsyen e lë n'hije
Të shumtën e rasteve përfundon me pësim.

# *Butaku*

Po u bëre butak e pakurrizor
S'e ke t'vështirë të kalosh sot mirë,
Duhet vetëm t'pajtohesh me epitetin horr
Fatkeqësisht, kemi tepricë njerëzish të tillë.

# *I ligu*

Të ligut pak i duhet për të gjetur shkas
Ta sulmojë kend do edhe kur ecën drejtë,
Duhet t'bëjmë çmos, mos t'i japim rast
Është i pamëshirshëm, jeton të
t'shkatërrojë krejt.

# *Sytë*

Sytë janë pasqyrë e shpirtit, topi s'e luan,
Për t'keq e për t'mirë shkëlqejnë si gaca t'gjalla,
Dijnë të t'përvëlojnë, si gjarpri nën gur vuan
Dinë të të gëzojnë, jeta të të duket si n'përralla.

# *Gjaku*

Gjaku është i kuq tek të gjithë njësoj,
Por cilësinë e tij s'e përcakton ngjyra,
Gjaku i pastër e soj, di të t'nderojë
Por ka dhe të tillë, erë rëndë si fëlliqësira.

# *Mallkimi*

Mallkimi i vatanit dhe i nënës
Kur nga shpirti shpërthen, buron,
T'përcjell si hije kudo t'gjendesh
Vetëm vonon, një ditë t'shiton.

# *Dy duar*

Dy duar për një kokë
Duhet përherë t'jenë n'gatishmëri,
Për të mbrojtur nder e tokë
Për të mbrojtur t'shtrenjtën liri.

# *Bishti e sëpata*

Bishtat pa sëpatë, sëpatat pa bishta
Janë trupa t'vdekur e pa vlerë,
Vetëm t'bashkuar si dora me gishta
Hynë në punë e gëzojnë nder.

# *I varfëri për mend*

T'jetosh n'varfëri është mjaft vështirë
Të mbanë shpresa, një ditë i përballon,
I varfëri për mend jeton shlirë
Nga e nesërmja s'di ç'kërkon.

# *Kush gjenë forcë*

Kush gjenë forcë n'situata t'vështira
Të shndërrohet në urë,
E ka rrugën të shtruar me t'mira
Mbahet n'mend për goxha burrë.

# *Dashuria*

Dashuria lind si ëndërr
Fillimisht shpërthen në sy,
Dalëngadalë zë vend në zemër
Të robëron deri n'përjetësi.

# *Vdekja-Jeta*

Vdekja na përcjellë si hije ngado shkojmë
Si me turp, si me nder,
Nëse dimë prej saj ç'kërkojmë
Atëherë jeta mund t'ketë vlerë.

# *Sfidat e jetës*

Jeta është përplot të papritura
Duhet t'jesh i gatshëm për çdo sfidë,
Kur n'vështirësi shënon të arritura
E ndjen veten sikur rilind.

## *Dera e pendimit*

Dera e pendimit nuk mbyllet kurrë
Nëse bëhet sinqerisht e me zemër,
N'mes t'mirës e t'keqes ngritet një mur
Që nderon e t'krijon emër.

## *Nderi e krenaria*

Pa një këmbë, dorë, vesh e sy
Është vështirë, por mund t'jetohet,
Po humbe nder, humbe krenari
Me asgjë s'mund të kompensohet.

# *Jeta e vërtetë*

Mendimi për pas vdekjen është kotësi
Përpiqu t'punosh e me nder t'jetosh,
Ferrin e parajsën përherë i ke n'shoqëri
Prej teje varet cilën do e kërkosh.

## *Ndërgjegja e ngarkuar*

Të trembesh nga vdekja duke harruar jetën
Është pasojë e ndërgjegjes së ngarkuar,
Nëse diell s'e ke pasur t'vërtetën
Nga të gjithë do jesh i mallkuar.

# *Jeta nuk ka pika*

Kam bërë gjithçka kurrë mos thuaj
Jeta pikat nuk i duron,
Nga ndalesat gjithmonë druaj
Të ecësh përpara të pengon.

# *Drita e zemrës*

Drita e zemrës është e dëlirë
Me sy s'shihet - përherë ndriçon,
Ajo shërben për t'bërë mirë
Gënjeshtrën, dredhinë s'e duron.

# *E vërteta*

E vërteta ka vetëm një fytyrë
Është e qartë të gjithë e dimë,
Ta mbrojmë atë e kemi t'vështirë
Nëse me shpirt nuk e ndijmë.

# *Ta hudhësh gurin*

Ta hedhësh gurin, ta fshehësh dorën është ligësi
Të tillët po shtohen si kërpudhat pas shiut,
Ne që i shohim dhe para tyre mbyllim sytë
Një ditë do e gjejmë veten në birë të miut.

# *Paraja*

Bazë e çdo të keqeje është paraja
Konstaton një burrë i urtë,
Egërson njeriun, ndodh hataja
Për këtë pëlcet çdo luftë.

## *Të tredhur*

Edhe kuajt më azganë kur tridhen qetësohen
Ua kënda lazdrimi po forca ju mungon,
Atllarët e këtillë përditë shtohen
Prandaj qeveritarëve tymi drejt ju shkon.

# *Heronjtë e shpifur*

Heronjtë e shpifur në rolin e gjeneralëve
Valojnë flamurin si kryekoka t'atdheut,
Deri dje të fshehur pas mureve t'haleve
Sot rrahin gjoksin për nipa t'Skënderbeut.

# *Maçorrët*

Përplot maçorrë kanë zënë vend në qeveri
Sytë i bëjnë katër, me kujdes vështrojnë,
Nuk lejojnë aty pari të lëvizë një mi
Besimin e fituar kështu e arsyetojnë.

# *Deveja*

Devesë kur ia trashë zullumin,
një ditë dorëzohet
As lëkurën e lepurit s'e duron mbi shpinë,
Kur humbet arsyeja, çdo gjë nis teprohet
Miqësia më e mirë shndërrohet në minë.

## *Shqipëria e Shqiptarët*

Shqipëria e shqiptarët janë ngirë me bajraktarë
Është koha flamurin t'urtëve t'ua dorëzojnë,
Jo me lavde boshe as me të sharë
Po me punë të ndershme që n'Evropë i çojnë.

# *Harresa mallkim*

Të moçmit me përvojë,
harresë n e quajnë mallkim
Pengesë e madhe të tashmen për ta shijuar,
T'largon nga e ardhmja, t'zhvesh nga çdo synim
Kur provon t'këndellesh, treni të ka shkuar.

# *Interesi personal*

Ku mbrohet interesi personal, mungon drejtësia
Gjithçka bëhet n'emër t'popullit dhe vatanit,
Shumë ish patriotë t'verbuar nga lakmia
Arsyetojnë veprimet e liga,
për ta ruajtur namin.

# *Miopia*

Kur e keqja bëhet mullar,
shndërrohesh në miop
Nuk sheh më larg hundës,
që te gjithë mallkon,
Të duket je i rrezikuar,
do t'sundosh me shkop
Si e vetmja rrugë që kënaqësi t'krijon.

# *Më mirë*

T'i besojmë njeriut që ia dimë hijen dhe dritën
Se një tjetrit që ka ambalazh e fëlçi t'forta,
Të parit për gabime më lehtë ia zëmë pritën
I dyti t'fshinë përpara, intervenimet janë t'kota.

# *Kurthaxhinjtë*

Hapi sytë, mos lejo të biesh në kurth
Kurthaxhinjtë dinë t'shiten për t'shenjtë,
E hëngre mashtrimin njëherë, gur t'bëhet n'lukth
Kalon kohë e gjatë, për t'rikthyer frenjtë.

## *Pushteti e shteti*

"Të lëshojmë pushtet, për të bërë shtet"
Është slogan që Kosovës i nevojitet ta jetësojë,
Por ç'e do, prijësit kënaqen ta shohin veten mbret
Derisa populli i sinqertë ata t'i tolerojë.

# *Qeni dhe njeriu*

"Qeni leh ku han, njeriu han ku leh"
I pari është i kënaqur, i dyti s'ka të ngirë,
Si bëhet vonë si e quan, puthadorë a pleh
Me rëndësi ta ndjejë veten se është burrë i mirë.

# *Një intelektual*

Unë jam burrë e jo mur, dua mirë t'jetoj
Ku ka për të ngrënë, jam përherë në ballë,
M'punojnë mirë  reflekset, qaj, buzëqesh, dëgjoj
Pa, hë, më thoni, jam a s'jam intelektual?

# *Mushku*

Në fshat e thirrnin mushk, për kokëfortësi
Si kreu fakultetin brenda natës, u qytetërua,
Me lepe peqe arriti vendin e liderit në një parti
Si e ka nisur, shumë larg ka për t'shku'.

# *Ne dhe Bota*

Bëjmë çmos t'dëshmohemi
kush është më patriot
Në ç'gjendje e kemi sjellë vendin
s'e themi një fjalë,
Habitemi që autoriteti na ka rënë në botë
S'dimë janë ata me ne, apo ne me to në hall.

# *Shou programet*

Shpenzimet për shou program
në TV janë të kota
Ato janë t'përditshme në Parlamentin tonë,
Humor, satirë, sharje e gjumë sa t'duash
Se bëhemi gaz i botës nuk na bëhet vonë.

# *Liria e mendimit*

Liria e mendimit nga të gjithë lakmohet
Është pasqyrë e shtetit të qytetëruar,
Ama, kur interesi i qeveritarëve rrezikohet
Çdo gjë harrohet, bëjmë si të tërbuar.

# *Tradhtarë e atdhetarë*

Tradhtarë e atdhetarë seç janë vetëdijesuar
Flasin me një gjuhë, si një trup veprojnë,
Për interesa t'ngushta aq larg kanë shkuar
Sa dhe me qeveritarët vazhdimisht
bashkëpunojnë.

# *Një shekull*

Një shekull ëndërrim, një shekull dëshirë
Vazhdojmë të jetojmë me e pa Shqipëri,
Për çdo ditë të re, presim t'shkrepë e mira
T'i shohim të bashkuara tokat Arbëri

# *Jemi vëllezër*

Jemi vëllezër të një gjaku, secili n'shtëpi t'vet
Të gjitha të ngritura brenda një oborri,
Muret ndarëse nuk i deshëm, e dimë krejt
Këtë të vërtetë s'e kupton vetëm horri.

## *Betimi*

Unë, ish komandant i UÇK-së, betohem,
Ai që kam qenë dje s'do të jem më kurrë,
Për pushtet do t'luftoj, prapa s'do kthehem
Nëse jam burrë, s'do t'thotë jam mur.

# *Në logun e burrave*

Në logun e burrave s'e gjej më veten
Ai udhëhiqet nga ish hafijet me diplomë,
Të ligat e tyre saora u tretën
Vazhdojnë t'jetojnë edhe më tej n'komë.

# *Kur ambicia*

Kur ambicia e sëmurë bëhet pjesë e shpirtit
Shndërrohesh në hienë që nuk ka të ngirë,
Si ushejzë thith gjakun e të ligështit
Paçka se vetes i ndërton biografi t'nxirë.

# *Ar(b)dheu*

Ngado t'sillemi, ngado t'shkojmë,
s'ka si AR(B)DHEU
Është tokë e shenjtë,
trashëgim nga t'parët tanë,
Aty lindi, për të luftoi, trimi i madh
SKËNDERBEU,
Për nder të tyre, t'i lëmë zënkat mënj'anë.

# *Rrugët e fatit*

Rrugët e fatit janë pafund
Duhet të vraposh, përherë t'i kërkosh,
Mos kij dilema, kurrë mos u tund
Patjetër se një ditë do t'i meritosh.

# *Përmbajtja*

# *Shënime për autorin*

U lind më 19 maj 1945. shkollën fillore dhe të mesme, Gjimnazin, i kreu në Tetovë më 1964. Studioi në Beograd në Fakultetin Filologjik- grupi i Albanologjisë. Për shkak të kushteve të vështira ekonomike, detyrohet që një vit të studiojë, një vit të punojë. Kështu, punoi si mësues (1964/65) në fshatin Grupçin të Tetovës, më 1966/67 në fshatin Shipkovicë të Tetovës dhe 1968/69 në fshatin Sellcë të Tetovës, ku pas tre muajsh, si organizator i Demonstratave do të burgoset dhe do të dënohet me pesë vjet e gjysmë heqje lirie. Pas lirimit nga burgu (3 vite të mbajtura), do të vazhdojë studimet në Prishtinë, ku dhe do të diplomojë më 1975. Gjatë kësaj kohe, punoi një vit si mësimdhënës në Gjimnazin e Vitisë, prej nga pa e përfunduar vitin, do ta largojnë në emër të Letrës së Famshme të shokut Tito.

Si student në Prishtinë, iu mundësua të punojë si gazetar në "Botën e Re", prej nga do të largohet me tërë stafin e redaksisë pas

tri vitesh. Pas, kësaj, do të punësohet në të përditshmen "Rilindja" (sipas konkursit) prej nga, si ish i dënuar, pra, në mungesë të cilësive morale-politike, s'do ta lejojnë të vazhdojë punën. Me ndihmën e shokëve, punësohet në gazetën KXEMK "Kosova" të Obiliqit të atëhershëm (1975-1979), për të kaluar në Kuvendin e Komunës së Prishtinës, redaktor i gazetës "Gazeta e Delegatëve". Më 1990, ndër të parët do të largohet nga puna si nacionalist, shovinist, irredentist... Gjatë viteve 1994-1998 punoi si korrespondent i Zërit të Amerikës nga Maqedonia, viteve 1998-2002 ishte kryeredaktor i gazetës së përditshme "Flaka e Vëllazërimit", të cilës shumë shpejt do t'ia heq bishtin ideologjik komunist (Vëllazërimit) për të mbetur vetëm "Flaka". Në fund kreu detyrën drejtor i Qendrës së Kulturës në Tetovë (2006-2008), kur edhe u pensionua.

Me shkrime ka filluar të merret qysh si nxënës i Gjimnazit, për të vazhduar tërë jetën me shumicën e gazetave dhe revistave të kohës në Kosovë e Maqedoni. Ka shkruar vjersha për fëmijë, për të rritur, pjesë teatrale, komedi, TV dhe radio komedi, drama, skeçe, ku disa herë ka

fituar edhe shpërblime.

Deri më tash ka botuar librat “Bacaloku” (humoreska), “Vargje të serta” (epigrame dhe vjersha satirike), “Britma të buta” (epigrame), “Pëshpërima të ëmbla”.

“Burrat e dheut”-tregime dhe skica satirike,”100 –epigrame” është libri më ri që i kushtohet 100 vjetorit të pavarësisë së Shqipërisë.